# Ashtu si mendon njeriu

nga James Allen

Autori i librit "From Passion to Peace"

Mendja është Fuqia Kryesore që formëson dhe ndërton,

Dhe Njeriu është Mendja, dhe ai gjithmonë e merr

Veglën e Mendimit, dhe, duke e formësuar atë që e dëshiron,

I lind njëmijë gëzime, njëmijë të këqija:

Ai mendon në fshehtësi, dhe ajo ndodh:

Rrethina është asgjë tjetër pos xhami i pasqyrës së tij

# Përmbajtja

# Parathënie

KY VËLLIM i vogël (rezultat i meditimit dhe i përvojës-përjetimit) nuk është menduar si libër rraskapitës i mësimit për temën e shumë-shkruar të fuqisë së mendimit. Ai është sugjerues e jo shpjegues, duke e pasur si qëllim t'i stimulojë meshkujt dhe femrat për zbulimin dhe perceptimin e të vërtetës se

"Ata vetë janë bërës të vetvetes."

për shkak të mendimeve, të cilat ata i zgjedhin dhe i inkurajojnë; se mendja është krye-thurësi, edhe i veshjes së brendshme të karakterit edhe i veshjes së jashtme të rrethanës, dhe se, ashtu sikur deri tash mund të kenë thurur në padituri dhe dhembje ata munden tash të thurin nën ndriçim të mendjes dhe në lumturi.

JAMES ALLEN

BROAD PARK AVENUE,

ILFRACOMBE,

ANGLI.

# Mendimi dhe karakteri

AFORIZMI, "Ashtu si mendon njeriu në zemër, i tillë është", jo vetëm që e përthekon tërësinë e qenies së një njeriu, por është aq gjithëpërfshirës sa që mbërrin në secilën gjendje dhe rrethanë të jetës së tij. Një njeri është pikë për pikë, ajo çka mendon, sepse karakteri është shuma e plotë e të gjitha mendimeve të tij.

Ashtu si lulëzon bima prej farës, dhe nuk do të mund të ishte pa të, ashtu secili veprim i njeriut lulëzon nga farat e fshehta të mendimit, dhe nuk do të mund të shfaqej pa to. Kjo vlen njëjtë si për ato veprime që quhen "spontane" dhe "të paparamenduara", ashtu edhe për ato që ekzekutohen me vendim të ngadalshëm dhe të kujdesshëm.

Veprimi është lule-fryti i mendimit, dhe gëzimi dhe vuajtja janë frutat e tij; kështu njeriu e fut në hambar bereqetin e ëmbël dhe të hidhur të ekonomisë së vet bujqësore.

*"Mendimi në mendje na ka bërë neve,*
*Çka jemi nga mendimi është gdhendur dhe ndërtuar.*
*Nëse mendja e një njeriu ka mendime të këqija,*
*dhembja i vjen atij ashtu si i vjen demit rrota prapa....*

*..Nëse dikush qëndron*
*Në pastërtinë e mendimit, gëzimi e përcjell atë*
*Ashtu si hija e vet; sigurisht."*

Njeriu është rritje sipas ligjit, dhe jo krijim sipas trikut, dhe shkaku dhe efekti është po aq absolut dhe jodevijues në botën e fshehur të mendimit sa edhe në botën e gjërave të dukshme dhe materiale. Një karakter bujar dhe hyjnor nuk është çështje e favorit apo e shansit, por është rezultati i natyrshëm i përpjekjes së vazhdueshme në të menduarit e duhur, efekti i asociacionit me mendime hyjnore, të kultivuar për një kohë të gjatë. Një karakter i përbuzshëm dhe i egër, sipas procesit të njëjtë, është rezultat i ushqimit të vazhdueshëm të mendjes me mendime poshtëruese.

Njeriu bëhet apo zhbëhet nga vetvetja; në koleksionin e mendimeve ai i farkon armët me të cilat e shkatërron veten; ai po ashtu i formëson veglat me të cilat ndërton për vete rezidencat parajsore të gëzimit dhe të fuqisë dhe të paqes. Me zgjedhjen e duhur dhe aplikimin e vërtetë të mendimit, njeriu ngritet në Perfeksionin Hyjnor; me aplikimin abuzues dhe të gabuar të mendimit, ai bie nën nivelin e bishës. Ndërmjet këtyre dy ekstremeve janë të gjitha shkallët e karakterit, dhe njeriu është bërësi dhe zotëruesi i tyre.

Prej të gjitha të vërtetave të bukura që kanë të bëjnë me shpirtin të cilat janë rikthyer dhe janë nxjerrë në dritë në këtë periudhë, asnjëra nuk është më gëzuese apo më frytdhënëse për premtimin dhe konfidencën hyjnore sesa kjo: se njeriu është zotëruesi i mendimit, skulptori i karakterit, dhe bërësi dhe formuesi i gjendjes, i ambientit, dhe i fatit.

Si qenie e Fuqisë, e Inteligjencës dhe e Dashurisë, dhe si zotërues i mendimeve të veta, njeriu e mban çelësin për secilën situatë, dhe e përmban brenda vetes atë agjenci transformuese dhe rigjeneruese me të cilën mund ta bëjë veten çka të dojë.

Njeriu është gjithmonë zotëruesi, bile edhe në gjendjen e vet më të dobët dhe më të braktisur; por në dobësinë dhe degradimin e vet ai është zotëruesi budalla që i keq-qeveris "njerëzit e vet". Kur ai nis të reflektojë për gjendjen e tij, dhe ta kërkojë me zell Ligjin sipas të cilit është ndërtuar qenia e tij, ai pastaj bëhet zotëruesi i mençur, duke i drejtuar energjitë e tij me inteligjencë, dhe duke i formësuar mendimet e veta në çështje të frytshme. I tillë është zotëruesi i vetëdijshëm, dhe njeriu mund të bëhet kështu vetëm duke i zbuluar, brenda vetes, ligjet e mendimit, zbulim që është plotësisht çështje e aplikimit, vetë-analizës, dhe e përjetimit-përvojës.

Vetëm duke kërkuar dhe duke gërmuar thellë, gjenden diamantet, dhe njeriu mund ta gjejë çdo të vërtetë që lidhet me qenien e vet, nëse do të gërmojë thellë në minierën e shpirtit të tij; dhe se ai është bërësi i karakterit të tij, formuesi i jetës së vet, dhe ndërtuesi i fatit të vet, ai mund ta vërtetojë në mënyrë të pagabueshme, nëse do t'i ruajë, do t'i kontrollojë, dhe do t'i ndryshojë mendimet e veta, duke i përcjellë efektet e tyre në vetvete, në të tjerët, dhe në jetën dhe rrethanat e tij, duke e lidhur shkakun dhe efektin me ushtrim dhe hulumtim të durueshëm, dhe duke e përdorur praktikisht çdo përjetim-përvojë, edhe në ngjarjen më triviale, të përditshme, si mjet për ta marrë atë njohje të vetes që është Të Kuptuarit, Mençuria, Fuqia. Në këtë drejtim, si në asnjë tjetër, vlen ligji absolut që "Ai që kërkon gjen; dhe atij që troket do t'i çelet;" sepse vetëm me durim, praktikim, dhe këmbëngulje të pandërprerë mund të hyjë një njeri në Derën e Tempullit të Diturisë.

# Efekti i mendimit në rrethana

MENDJA e njeriut mund të krahasohet me një kopsht, që mund të kultivohet në mënyrë inteligjente apo të lejohet që ai të zhvillohet egërsisht; por, i kultivuar apo i lënë pas dore, ai duhet, dhe do të zhvillohet. Nëse nuk vendosen farëra të dobishme në të, atëherë një mori e farërave të barërave të këqija do të mbijnë në të, dhe do të vazhdojnë ta prodhojnë llojin e vet.

Ashtu si kopshtari që e kultivon tokën e vet, duke e mbajtur të pastër nga barërat e këqija, dhe duke i rritur lulet dhe frytet që i kërkon ai, ashtu mund të kujdeset një njeri për mendjen e vet, duke i shkulur si barojat të gjitha mendimet e gabuara, të padobishme dhe të papastra. Duke e ndjekur këtë proces, një njeri herët a vonë e zbulon se ai është krye-kopshtari i shpirtit të vet, drejtuesi i jetës së vet. Ai po ashtu i zbulon, brenda vetvetes, ligjet e mendimit, dhe e kupton, me saktësi që bëhet gjithnjë e më e madhe, se si forcat e mendimit dhe elementet e mendjes operojnë në formësimin e karakterit të tij, të rrethanave të tij, dhe të fatit të tij.

Mendja dhe karakteri janë një, dhe meqë karakteri mund ta manifestojë dhe ta zbulojë veten vetëm përmes ambientit dhe rrethanës, kushtet e jashtme të jetës së një personi gjithmonë do të konstatohet se janë të lidhura në mënyrë të harmonishme me gjendjen e tij të brendshme. Kjo nuk domethënë se rrethanat e një njeriu në çfarëdo kohe të dhënë janë indikacion i karakterit të tij të plotë, por se ato rrethana janë të lidhura aq intimisht me ndonjë element vital të mendimit brenda tij sa që, për atë moment, ato janë absolutisht të nevojshme për zhvillimin e tij.

Çdo njeri është aty ku është sipas ligjit të qenies së tij; mendimet që i ka ndërtuar në karakterin e tij e kanë sjellë atë atje, dhe në aranzhimin e jetës së tij nuk ka element të shansit, por gjithçka është rezultat i një ligji që nuk mund të gabojë. Kjo është po aq e vërtetë për ata që ndihen "jashtë harmonisë" me ambientet e veta përreth si edhe për ata që janë të kënaqura me to.

Si qenie progresive dhe evoluese, njeriu është aty ku është dhe mund të mësojë se ai mund të rritet; dhe derisa e mëson leksionin shpirtëror që secila rrethanë e përmban për të, ajo kalon dhe ia lëshon vendin rrethanave të tjera.

Njeriu goditet nga rrethanat aq gjatë sa beson se ai vetë është krijesë e kushteve-gjendjeve të jashtme, por kur e kupton se ai është fuqi krijuese, dhe se mund ta komandojë tokën dhe farat e qenies së tij, nga të cilat rriten rrethanat, atëherë ai bëhet zotëruesi legjitim i vetvetes.

Se rrethanat rriten nga mendimi e di çdo njeri që për çfarëdo periudhë kohore e ka praktikuar vetë-kontrollin dhe vetë-pastrimin, sepse ai do ta ketë vërejtur se ndryshimi i rrethanave të tij ka qenë në proporcion të saktë me gjendjen e tij të ndryshuar mendore. Kaq e vërtetë është kjo sa që kur një njeri me zell e aplikon

në vete rregullimin e defekteve në karakterin e tij, dhe bën progres të shpejtë dhe të dukshëm, ai kalon shpejt nëpër një varg të peripecive.

Shpirti e tërheq atë të cilën e strehon fshehtas; atë që e do, dhe po ashtu edhe atë të cilës i frikësohet; ai e arrin lartësinë e aspiratave të tij më të dashura; ai bie në nivelin e dëshirave të tij të papastra, dhe rrethanat janë mjetet me të cilat shpirti e pranon të veten.

Çdo farë-mendim e mbjellë apo e lejuar të bijë brenda në mendje, dhe e lejuar të lëshojë rrënjë atje, e prodhon të veten, duke lulëzuar herët a vonë në akt-veprim, dhe duke i prodhuar frytet e veta të shansit dhe të rrethanës. Mendimet e mira prodhojnë fryte të mira, mendimet e këqija - fryte të këqija.

Bota e jashtme e rrethinës e formëson vetveten sipas botës së brendshme të mendimit, dhe edhe gjendjet e jashtme të këndshme edhe ato të pakëndshme janë faktorë që ndihmojnë për të mirën më të lartë të individit. Si korrës i fryteve të veta, njeriu mëson nga vuajtja dhe nga gëzimi kulmor.

Duke i përcjellë dëshirat e veta më të thella, aspiratat, mendimet, nga të cilat ai e lejon vetveten të dominohet, (duke e ndjekur "zjarrin budallaq" - ignis fattus të imagjinatave të papastra apo duke ecur vendosmërisht nëpër autostradën e përpjekjes së fuqishme dhe të madhe), një njeri përfundimisht arrin te frutat e tyre dhe të përmbushja në gjendjet e jashtme të jetës së tij. Ligjet e rritjes dhe të rregullimit arrijnë gjithkund.

Një njeri nuk përfundon te një strehë varfërore apo te një burg sipas tiranisë së fatit apo të rrethanës, por sipas shtegut të mendimeve poshtëruese dhe dëshirave të ulëta. As një njeri me mendje të pastër nuk bie papritmas në krim nga ndikimi i ndonjë force të thjeshtë të jashtme; mendimi kriminal është kultivuar për shumë kohë në zemër, dhe ora e shansit e ka nxjerrë në sipërfaqe fuqinë e mbledhur të tij. Rrethana nuk e bën njeriun; ajo ia zbulon atë vetë atij. Nuk mund të ekzistojnë gjendje si rënia në ves dhe vuajtjet e personit të ndara nga tendencat e mbrapshta, apo ngritja në virtyt dhe ngritja në lumturinë e tij të pastër pa kultivimin e vazhdueshëm të aspiratave të virtytshme; dhe njeriu, prandaj, si zotërues dhe pronar i mendimit, është bërësi i vetvetes, formuesi dhe autori i ambientit. Bile edhe në lindje shpirti vjen te e vetja dhe përmes secilit hap të pelegrinazhit të vet tokësor ai i tërheq ato kombinime të gjendjeve që e zbulojnë vetë atë, të cilat janë refleksionet e pastërtisë dhe papastërtisë së tij, të fuqisë dhe të dobësisë së tij.

Njerëzit nuk e tërheqin atë që e duan, por atë çka janë. Kapriçot, fantazitë, dhe ambiciet e tyre pengohen në çdo hap, por mendimet dhe dëshirat e tyre më të thella ushqehen me ushqimin e vet, qoftë ai i ndyrë apo i pastër. "Hyjnorja që i formëson kufijtë tanë" është në veten tonë; është pikërisht vetja jonë. Vetëm vetvetja e prangos njeriun: mendimi dhe veprimi janë rojat e Fatit. Ata burgosin, duke qenë të ulët; ata po ashtu janë engjëjt e Lirisë. Ata çlirojnë, duke qenë fisnikë. Një njeri nuk e merr atë që e dëshiron dhe për të cilën lutet, por atë që e meriton me të drejtë. Dëshirat dhe lutjet e tij plotësohen dhe marrin përgjigje vetëm kur harmonizohen me mendimet dhe veprimet e tij.

Në dritën e kësaj të vërtete, çka, pra, është kuptimi i "luftimit kundër rrethanave?" Kjo domethënë se një njeri vazhdimisht po revoltohet kundër një efekti të jashtëm, derisa tërë kohën është duke e kultivuar dhe duke e ruajtur shkakun e tij në zemrën e tij. Ai shkak mund ta marrë formën e një vesi të vetëdijshëm apo të një dobësie të pavetëdijshme; por çkado që është, ai i ngadalëson me kokëfortësi përpjekjet e poseduesit të vet, dhe kështu thërret me zë të lartë për shërim.

Njerëzit janë të etur t'i përmirësojnë rrethanat e veta, por nuk janë të gatshëm ta përmirësojnë vetveten; prandaj ata mbesin të lidhur. Njeriu që nuk i shmanget vetë-torturimit nuk mund të dështojë kurrë në arritjen e qëllimit për të cilin është përcaktuar zemra e tij. Kjo është po aq e vërtetë për gjërat tokësore sa edhe për gjërat hyjnore. Bile edhe njeriu me qëllimin e vetëm që të sigurojë pasuri duhet të përgatitet të bëjë sakrifica të mëdha personale para se të mund ta arrijë këtë qëllim; dhe edhe sa më shumë ai që do të donte të realizojë jetë të fuqishme dhe të balancuar mirë?

Ja një njeri që është i varfër në mënyrë të mjerë. Ai është jashtëzakonisht i shqetësuar që ambientet rrethuese dhe shtëpia e tij duhet të përmirësohen, e prapë tërë kohën i shmanget punës së vet, dhe konsideron se arsyetohet në tentimin që ta mashtrojë punëdhënësin e vet mbi bazën e pamjaftueshmërisë së rrogave të tij. Një njeri i tillë nuk i kupton bazat më të thjeshta të atyre principeve që janë baza e prosperitetit të vërtetë, dhe jo vetëm që është plotësisht i papërshtatshëm të ngritet mbi mjerimin e tij, por në fakt tërheq kah vetja mjerim edhe më të thellë duke jetuar në, dhe duke vepruar sipas mendimeve të plogështa, mashtruese, dhe joburrërore.

Ja një njeri i pasur që është viktimë e një sëmundjeje të dhimbshme dhe të vazhdueshme si rezultat i grykësisë. Ai është i gatshëm të japë shuma të mëdha të parave për ta hequr qafe atë, por nuk do t'i sakrifikojë dëshirat e veta grykëse. Ai dëshiron ta kënaqë prirjen e tij për ushqime të pasura dhe jonatyrale dhe ta ketë po ashtu edhe shëndetin. Një njeri i tillë është plotësisht i papërshtatshëm të ketë shëndet, sepse ai nuk i ka mësuar ende principet e para të jetës së shëndetshme.

Ja një punëdhënës i fuqisë punëtore që adopton masa të pandershme për me t'iu shmangur pagesës së rregullt, dhe, në shpresë se do të bëjë profite më të mëdha, i zvogëlon rrogat e nëpunësve të vet. Një njeri i tillë është krejtësisht i papërshtatshëm për prosperitet, dhe kur ai e gjen veten të bankrotuar, edhe sa i përket reputacionit edhe pasurisë, ai i fajëson rrethanat, duke mos e ditur se ai është autori i vetëm i gjendjes së tij.

I kam paraqitë këto tri raste thjesht si ilustrues të të vërtetës se njeriu është shkaktari (edhe pse pothuajse gjithmonë është në mënyrë të pavetëdijshme) i rrethanave të veta, dhe se, derisa është duke synuar te një fund i mirë, ai vazhdimisht e pengon përmbushjen e tij duke inkurajuar mendime dhe dëshira që nuk mund të harmonizohen në asnjë mënyrë me atë fund. Kësi raste mund të shtohen dhe të ndryshohen pothuajse pafundësisht, por kjo nuk është e nevojshme, meqë lexuesi, nëse vendos ashtu, mund ta përcjellë veprimin e ligjeve

të mendimit në mendjen dhe jetën e vet, dhe derisa të mos bëhet kjo, faktet e thjeshta të jashtme nuk mund të shërbejnë si bazë për rezonim.

Rrethanat, mirëpo, janë aq të komplikuara, mendimi është i rrënjosur kaq thellë, dhe gjendjet e lumturisë ndryshojnë kaq shumë ndërmjet individëve, sa që gjendja shpirtërore e plotë e një njeriu (edhe pse mund të jetë e njohur për atë vetë) nuk mund të vlerësohet nga një tjetër vetëm nga aspekti i jashtëm i jetës së tij. Një njeri mund të jetë i ndershëm në drejtime të caktuara, e prapë të ndiejë mungesa; një njeri mund të jetë i pandershëm në drejtime të caktuara, e prapë të sigurojë pasuri; por konkluzioni që formohet zakonisht se një njeri dështon për shkak të ndershmërisë së tij të veçantë, është rezultat i një vlerësimi sipërfaqësor, që supozon se njeriu i pandershëm është pothuajse tërësisht i kalbur, dhe se njeriu i ndershëm pothuajse tërësisht i virtytshëm. Në dritën e një njohurie më të thellë dhe të një përvoje-përjetimi më të gjerë ka dalë se vlerësimi i tillë është i gabueshëm. Njeriu i pandershëm mund t'i ketë disa virtyte të admirueshme, të cilat tjetri nuk i posedon; dhe njeriu i ndershëm të ketë vese të neveritshme që mungojnë te tjetri. Njeriu i ndershëm i korr rezultatet e mira të mendimeve dhe veprimeve të tij të ndershme; ai po ashtu ia sjell vetes vuajtjet, që i prodhojnë veset e tij. Njeriu i pandershëm, njëjtë e merr me meritë vuajtjen dhe lumturinë e tij.

Është tërheqëse për mendjemadhësinë njerëzore të besojë se dikush vuan për shkak të virtytit të tij; por para se një njeri ta çrrënjosë çdo mendim të pashëndetshëm, të hidhur, dhe të papastër nga mendja e tij, dhe ta pastrojë çdo njollë mëkatare nga shpirti i tij, ai nuk mund të jetë në pozitë ta dijë dhe të deklarojë se vuajtjet e tij janë rezultati i të mirës së tij, dhe jo i veçorive të tij të këqija; dhe, gjatë rrugës, por shumë para se ta arrijë atë perfeksion suprem, ai do ta ketë gjetur, duke punuar në mendjen dhe jetën e vet, Ligjin e Madh që është absolutisht i drejtë, dhe që nuk mundet, prandaj, të japë mirë për keq, keq për mirë. Duke e poseduar një njohuri të tillë, ai pastaj do ta dijë, duke shikuar prapa në padituriné dhe verbërinë e vet të kaluar, se jeta e tij është, dhe gjithmonë ka qenë, e renditur në mënyrë të drejtë, dhe se të gjitha përjetimet-përvojat e tij të kaluara, të mira dhe të këqija, kanë qenë përmbushje të drejta të vetes së tij evoluese, porse ende të paevoluar.

Mendimet dhe veprimet e mira kurrë nuk mund të prodhojnë rezultate të këqija; mendimet dhe veprimet e këqija kurrë nuk mund të prodhojnë rezultate të mira. Kjo nuk është asgjë tjetër pos thënia se asgjë tjetër nuk mund të dalë nga misri pos misrit, asgjë nga hithrat pos hithrave. Njerëzit e kuptojnë këtë ligj në botën natyrore, dhe punojnë me të; por pak nga ta e kuptojnë atë në botën mendore dhe morale (edhe pse operimi i tij atje është po aq i thjeshtë dhe jodevijues), dhe ata, prandaj, nuk bashkë-operojnë me të.

Vuajtja është gjithmonë efekti i mendimit të gabuar në ndonjë drejtim. Është indikacion se individi është jashtë harmonisë me vetveten, me Ligjin e qenies së tij. Përdorimi i vetëm dhe suprem i vuajtjes është ta pastrojë, ta djegë tërë atë që është e padobishme dhe e papastër. Vuajtja pushon për atë që është i pastër. Nuk do të kishte kurrfarë kuptimi të digjet ari pasi të jenë hequr mbeturinat, dhe një qenie e pastër dhe e përndritur në mënyrë të përsosur nuk mund të vuajë.

Rrethanat, me të cilat një njeri takohet me vuajtje, janë rezultati i joharmonisë së tij mendore. Rrethanat, me të cilat takohet njeriu me bekim, janë rezultat i harmonisë së tij mendore. Bekimi, jo posedimet materiale, është masa e mendimit të drejtë; mjerimi, jo mungesa e posedimeve materiale, është masa e mendimit të gabuar. Një njeri mund të jetë i mallkuar dhe i pasur; ai mund të jetë i bekuar dhe i varfër. Bekimi dhe pasuria bashkohen vetëm kur pasuria përdoret drejt dhe me mençuri; dhe njeriu i varfër bie në mjerim vetëm kur e sheh fatin e vet si barrë të imponuar padrejtësisht.

Varfëria dhe llastimi janë dy ekstremet e mjerimit. Ato janë të dyja njëlloj të panatyrshme dhe rezultat i çrregullimit mendor. Një njeri nuk është i rehatuar si duhet derisa të bëhet qenie e lumtur, e shëndetshme, dhe e begatshme; dhe lumturia, shëndeti dhe begatia janë rezultat i përshtatjes së harmonishme të të brendshmes me të jashtmen, të njeriut me ambientet e tij rrethuese.

Një njeri fillon të jetë njeri vetëm kur i ndal ankimet dhe sharjet, dhe fillon ta kërkojë drejtësinë e fshehur që e rregullon jetën e tij. Dhe derisa ia përshtat mendjen e tij atij faktori rregullues, ai i ndal akuzat ndaj tjerëve si shkak i kësaj gjendjeje, dhe e ndërton vetveten në mendime të fuqishme dhe fisnike; i ndal shqelmat ndaj rrethanave, por nis t'i përdorë ato si ndihma për progresin e tij më të shpejtë, dhe si mjet i zbulimit të fuqive dhe të mundësive të fshehura brenda vetes së tij.

Ligji, e jo konfuzioni, është principi dominues në univers; drejtësia, e jo padrejtësia, është shpirti dhe substanca e jetës; dhe ndershmëria, e jo korrupsioni, është forca formuese dhe lëvizëse në qeverisjen shpirtërore të botës. Duke qenë kjo kështu, njeriut nuk i mbetet tjetër pos ta drejtojë vetveten kah kuptimi se universi është i drejtë; dhe gjatë procesit të vënies së vetes drejt ai do ta kuptojë se derisa ai i ndryshon mendimet e veta që i ka ndaj gjërave dhe njerëzve të tjerë, gjërat dhe njerëzit e tjerë do të ndryshojnë ndaj tij.

Vërtetimi i kësaj të vërtete është në secilin person, dhe prandaj lejon hulumtim të lehtë përmes vetë-vëzhgimit dhe vetë-analizës sistematike. Le t'i ndryshojë një njeri radikalisht mendimet e tij, dhe ai do të çuditet me transformimin e shpejtë që do ta prodhojë në kushtet materiale të jetës së tij. Njerëzit kujtojnë se mendimi mund të mbahet sekret, por nuk mundet; ai me shpejtësi kristalizohet në shprehi, dhe shprehia ngurtësohet në rrethanë. Mendimet shtazarake kristalizohen në shprehi të dehjes dhe të shfrenimit, që ngurtësohen në rrethana të mjerimit dhe të sëmundjes; mendimet e papastra të cilitdo lloj kristalizohen në shprehi ligështuese dhe hutuese, që ngurtësohen në rrethana penguese dhe armiqësore; mendimet e frikës, të dyshimit, dhe të pavendosmërisë kristalizohen në shprehi të dobëta, joburrërore, dhe të pavendosura, që ngurtësohen në rrethana të dështimit, të varfërisë, dhe të varësisë skllavore; mendimet përtace kristalizohen në shprehi të papastërtisë dhe të pandershmërisë, që ngurtësohen në rrethana të baltës dhe të lypësisë; mendimet plot urrejtje dhe dënuese kristalizohen në shprehi të akuzimit dhe të dhunës, që ngurtësohen në rrethana të ofendimeve dhe të keqtrajtimit; mendimet vetjake të të gjitha llojeve kristalizohen në shprehi të egoizmit, që ngurtësohen në rrethana pak a shumë të dhimbshme.

Në anën tjetër, mendimet e bukura të të gjitha llojeve kristalizohen në shprehi të elegancës dhe të shpirtmirësisë, që ngurtësohen në rrethana të përzemërta dhe gazmore; mendimet e pastra kristalizohen në shprehi të përmbajtjes dhe të vetë-kontrollit, që ngurtësohen në rrethana të prehjes dhe të paqes; mendimet e guximit, të sigurisë në vetvete, dhe të vendimit kristalizohen në shprehi burrërore, që ngurtësohen në rrethana të suksesit, të bollëkut, dhe të lirisë; mendimet energjike kristalizohen në shprehi të pastërtisë dhe të zellit, që ngurtësohen në rrethana të këndshme; mendimet e dashura dhe falëse kristalizohen në shprehi të butësisë, që ngurtësohen në rrethana mbrojtëse dhe ruajtëse; mendimet dashëse dhe jovetjake kristalizohen në shprehi të vetë-faljes së plotë për tjerët, që ngurtësohen në rrethana të prosperitetit të sigurt e të qëndrueshëm dhe të pasurisë së vërtetë.

Një tren i caktuar i mendimit në të cilin këmbëngulim, qoftë i mirë apo i keq, nuk mund të dështojë në prodhimin e rezultateve të veta në karakter dhe në rrethana. Një njeri nuk mund t’i zgjedhë drejtpërdrejt rrethanat e veta, por mund t’i zgjedhë mendimet e veta, dhe kështu, tërthorazi, por me siguri të plotë, t’i formojë rrethanat e veta.

Natyra i ndihmon secilit njeri në plotësimin e mendimeve, të cilat ai i inkurajon më së shumti, dhe paraqiten shanset të cilat më së shpejti i qesin në sipërfaqe edhe mendimet e mira edhe të këqijat.

Le t'i ndërpresë një njeri mendimet e tija mëkatare, dhe krejt bota do të zbutet ndaj tij; le t'i lërë ai anash mendimet e tij të dobëta dhe të neveritshme, dhe ja, shanset do të lindin nga secili për t’i ndihmuar vendimet e tij të fuqishme; le të inkurajojë ai mendime të mira, dhe asnjë fat i rëndë nuk do ta shtrëngojë atë në mjerim dhe turp. Bota është kaleidoskopi yt, dhe kombinimet e ndryshueshme të ngjyrave, të cilat t'i paraqet secili moment pasues janë pikturat e mendimeve tuaja gjithnjë-lëvizëse të rregulluara në mënyrë ekskuizite.

*“Pra Ti do të jesh ajo çka ti dëshiron të jesh;*

*Le ta gjejë dështimi kënaqësinë e vet të rrejshme*

*në atë botë të gjorë, 'ambient,'*

*Por shpirti e përbuz, dhe është i lirë.*

*Ai e zotëron kohën, e pushton hapësirën;*

*E tmerron atë mashtrues që mburret, Shansin,*

*Dhe e urdhëron tiranin Rrethanë,*

*Hiqe kurorën, dhe zëre vendin e shërbyesit.*

*Vullneti i njeriut, ajo forcë e padukshme,*

*Efekt i një Shpirti të pavdekshëm,*

*Mund të çelë rrugë te cilido qëllim,*

*Edhe kur ndërhyjnë mure të granitit.*

*Mos ji i paduruar në vonesa*

*Por prit sikur ai që kupton;*

*Kur shpirti ngritet dhe komandon*

*Perënditë janë gati të binden."*

# Efekti i mendimit në shëndet dhe në trup

TRUPI është shërbyesi i mendjes. Ai i bindet operacioneve të mendjes, qofshin ato të zgjedhura me kujdes e me paramendim apo të shprehura automatikisht. Nën urdhër të mendimeve të liga trupi shpejt fundoset në sëmundje dhe shkatërrim; nën komandën e mendimeve të gëzueshme dhe të bukura ai bëhet i veshur me freski dhe me bukuri.

Sëmundja dhe shëndeti, si edhe rrethanat, i kanë rrënjët në mendim. Mendimet shëndetliga do ta shprehin veten përmes trupit të sëmurë. Dihet se mendimet e frikës e vrasin një njeri po aq shpejt sa një plumb, dhe ato po vrasin vazhdimisht mijëra njerëz me po aq siguri, edhe pse më ngadalë. Njerëzit që jetojnë në frikën e sëmundjes janë njerëzit që e marrin atë. Shqetësimi shpejt e demoralizon tërë trupin, dhe e bën të hapur ndaj futjes së sëmundjes; derisa mendimet e papastra, edhe nëse nuk plotësohen fizikisht, së shpejti do ta shpartallojnë sistemin nervor.

Mendimet e fuqishme, të pastra, dhe të lumtura e ndërtojnë trupin në vrull dhe në hijeshi. Trupi është instrument delikat dhe plastik, që i përgjigjet me gatishmëri mendimeve nga të cilat impresionohet, dhe shprehitë e mendimit do t'i prodhojnë efektet e veta, të mira apo të këqija, në të.

Njerëzit do të vazhdojnë të kenë gjak të papastër dhe të helmuar, aq gjatë sa do të shtojnë mendime të papastra. Prej zemrës së pastër vjen jetë e pastër dhe trup i pastër. Prej mendjes së ndotur rrjedh jetë e ndotur dhe trup i prishur. Mendimi është gurra e veprimit, e jetës dhe e manifestimit; bëje gurrën të pastër, dhe të gjitha do të jenë të pastra.

Ndryshimi i dietës nuk do t'i ndihmojë një njeriu që nuk do t'i ndryshojë mendimet e tij. Kur një njeri i bën mendimet e tij të pastra, ai më nuk dëshiron ushqim të papastër.

Mendimet e pastra bëjnë shprehi të pastra. I ashtuquajturi shenjt që nuk e lan trupin e vet nuk është shenjt. Ai që i ka forcuar dhe i ka pastruar mendimet e tij nuk ka nevojë që ta përfillë mikrobin e dëmshëm.

Nëse do të doje ta mbroje trupin tënd, ruaje mendjen tënde. Nëse do të doje ta përtërish trupin tënd, zbukuroje mendjen tënde. Mendimet e ligësisë, të lakmisë, të zhgënjimit, të dëshpërimit, e robërojnë trupin nga shëndeti dhe nga hijeshia e tij. Fytyra e thartë nuk vjen rastësisht; ajo bëhet nga mendime të tharta. Rrudhat e gjymtuara janë të vizatuara nga budallëku, zemërimi, dhe krenaria.

E njoh një grua nëntëdhjetë-e-gjashtë vjeçare që e ka fytyrën e pastër, të pafajshme të një vajze. E njoh një burrë mjaft nën moshën e mesme fytyra e të cilit është e vizatuar në kontura joharmonike. E para është rezultat i disponimit të ëmbël dhe të ndritshëm; tjetra është rezultat i zemërimit dhe i pakënaqësisë.

Ashtu si nuk mund të keni shtëpi të ëmbël dhe të shëndetshme nëse nuk e lejoni ajrin dhe dritën e diellit të hyjë lirshëm në dhomat tuaja, ashtu një trup i fuqishëm dhe një shprehje e fytyrës që është e ndritshme, e lumtur apo paqësore mund të rezultojë vetëm nga të lejuarit e lirë në mendje të mendimeve të gëzimit dhe të dashamirësisë dhe të qetësisë.

Në fytyrat e personave të moshuar ka rrudha të bëra nga simpatia, të tjera nga mendimi i fuqishëm dhe i pastër, dhe të tjera janë të gdhendura nga zemërimi: kush nuk mund t'i dallojë ato? Me ata që kanë jetuar ndershmërisht, mosha është e qetë, plot paqe dhe e pjekur butësisht, sikur perëndimi i diellit. Së fundmi e kam parë një filozof në shtratin e tij të vdekjes. Ai vdiq po aq ëmbël dhe paqësisht siç edhe ka jetuar.

Nuk ka mjek sikur mendimi plot gëzim për t'i daravitur të këqijat e trupit; nuk ka ngushëllues që krahasohet me dashamirësinë, për t'i shpërhapur hijet e hidhërimit dhe të pikëllimit. Të jetosh vazhdimisht në mendimet e keqdashjes, cinizmit, dyshimit, dhe të lakmisë është të kufizohesh në një birucë të burgut që e ke bërë vetë. Por të mendosh mirë për të gjitha, të jesh plot gëzim me të gjitha, të mësosh që me durim ta gjesh të mirën te të gjithë - mendimet e tilla jovetjake janë vetë portat e parajsës; dhe të jetuarit ditë pas dite në mendime të paqes ndaj secilës krijesë do të sjellë paqe me bollëk për poseduesin e tyre.

# Mendimi dhe qëllimi

DERI kur të lidhet mendimi me qëllimin nuk ka përmbushje inteligjente. Shumica e lejojnë anijen e mendimit "të bredhë" nëpër oqeanin e jetës. Paqëllimshmëria është ves, dhe bredhja e tillë nuk guxon të vazhdohet për atë që dëshiron t'i shmanget katastrofës dhe shkatërrimit.

Ata që nuk kanë qëllim qendror në jetën e vet bien pre e lehtë e shqetësimeve të vockla, e frikave, e telasheve dhe e vetë-keqardhjes, ku të gjitha janë indikacione të dobësisë, që çojnë, po aq sigurt sa mëkatet e planifikuara me kujdes (megjithëse nëpër një rrugë tjetër), në dështim, në palumturi, dhe në humbje, sepse dobësia nuk mund të vazhdojë në një univers të fuqishëm evolues.

Një njeri duhet ta formojë një qëllim të arsyeshëm në zemrën e tij, dhe të niset që ta përmbushë atë. Ai duhet ta bëjë qëllimin e tij pikë centralizuese të mendimeve të tij. Qëllimi mund ta marrë formën e një ideali shpirtëror, apo mund të jetë objekt material, sipas natyrës së njeriut në atë rrethanë; por cilado që të jetë, ai duhet t'i përqendrojë vendosmërisht forcat e veta të mendimit në qëllimin, të cilin e ka caktuar para vetes. Ai duhet ta bëjë këtë qëllim si detyrën e tij supreme, dhe duhet me t'i përkushtohet arritjes së tij, duke mos i lejuar mendimet e tij të bredhin në fantazi jetëshkurtra, etje të paarritshme, dhe imagjinime. Kjo është rruga e mbarë drejt vetë-kontrollimit dhe përqendrimit të vërtetë të mendimit Edhe nëse ai dështon përsëri e përsëri në përmbushjen e qëllimit të vet (siç edhe duhet domosdo deri kur të tejkalohet dobësia), fuqia e fituar e karakterit do të jetë masa matëse e suksesit të tij të vërtetë, dhe kjo do të formojë pikë të re të nisjes për fuqinë dhe triumfin e të ardhmes.

Ata që nuk janë të përgatitur për zotërimin-kuptimin e një qëllimi të lartë duhet t'i përqendrojnë mendimet në performansën e përkryer të detyrës së tyre, pa marrë parasysh se sa e parëndësishme mund të duket detyra e tyre. Vetëm në këtë mënyrë mendimet mund të mblidhen dhe të fokusohen, dhe mund të zhvillohet vendosmëria dhe energjia, dhe kur të bëhen këto, nuk ka asgjë që nuk mund të përmbushet.

Shpirti më i dobët, duke e njohur dobësinë e vet, dhe duke e besuar këtë të vërtetë se fuqia mund të zhvillohet vetëm me përpjekje dhe me ushtrime, duke besuar kështu, do të fillojë menjëherë ta fusë veten në veprim të zellshëm, dhe duke shtuar përpjekje pas përpjekjes, durim pas durimit, dhe fuqi pas fuqisë, kurrë nuk do të ndalet në zhvillim, dhe në fund do të rritet e do të bëhet hyjnisht i fuqishëm.

Ashtu si mundet njeriu fizikisht i dobët ta bëjë veten të fortë me trajnim të kujdesshëm dhe të durueshëm, ashtu edhe njeriu i mendimeve të dobëta mund t'i bëjë ato të fuqishme duke e ushtruar veten në të menduarit e duhur.

Ta lësh anash paqëllimshmërinë dhe dobësinë, dhe të fillosh të mendosh me synim-qëllim, është të hysh në rangun e atyre të fuqishmëve që dështimin e njohin vetëm si një nga shtigjet kah realizimi; që i bëjnë të gjitha gjendjet t'iu shërbejnë, dhe që mendojnë fuqishëm, ndërmarrin pa frikë, dhe përmbushin plot mjeshtri.

Pasi ta ketë formuar qëllimin e tij, një njeri duhet ta shenjojë mentalisht një rrugë të drejtë deri te arritja e tij, duke mos shikuar as djathtas as majtas. Dyshimet dhe frikat duhet të përjashtohen rigorozisht; ato janë elemente shkatërruese, që e thyejnë vijën e drejtë të përpjekjes duke e bërë atë të shtrembër, joefektive, të padobishme. Mendimet e dyshimit dhe të frikës kurrë nuk kanë përmbushur asgjë, dhe kurrë nuk munden. Ato gjithmonë çojnë në dështim. Qëllimi, energjia, fuqia për të bërë, dhe të gjitha mendimet e forta ndërpriten kur zvarriten brenda dyshimi dhe frika.

Vullneti për të bërë lind-buron nga dija se mund të bëjmë. Dyshimi dhe frika janë armiqtë e mëdhenj të dijes, dhe ai që i inkurajon ato, që nuk i vret ato, e zmbraps veten në secilin hap.

Ai që i ka mposhtur dyshimin dhe frikën e ka mposhtur dështimin. Secili mendim i tij është në aleancë me fuqinë, dhe ai ndeshet me të gjitha vështirësitë dhe i mposht ato me urti. Qëllimet e tij janë të mbjellura në stinën e duhur, dhe ato lulëzojnë dhe i prodhojnë frutat, që nuk bien në tokë para kohe.

Mendimi i lidhur pa frikë me qëllimin bëhet forcë krijuese: ai që e di këtë është i gatshëm të bëhet diçka më e lartë dhe më e fuqishme se një grumbull i thjeshtë i mendimeve që valëviten dhe i ndjenjave luhatëse; ai që e bën këtë është bërë zotëruesi i vetëdijshëm dhe inteligjent i fuqive të tij mendore.

# Faktori-mendim në arritje

GJITHÇKA që arrin njeriu dhe gjithçka që dështon t'i arrijë janë rezultat i drejtpërdrejtë i mendimeve të tij. Në një univers të rregulluar në mënyrë të drejtë, ku humbja e drejtpeshimit do të kishte kuptimin e shkatërrimit të plotë, përgjegjësia e individit duhet të jetë absolute. Dobësia dhe fuqia, pastërtia dhe papastërtia e një njeriu, janë të tijat, dhe jo të ndonjë njeriu tjetër; ato janë shkaktuar nga ai vetë, dhe jo nga dikush tjetër; dhe ato mund të ndryshohen vetëm nga ai vetë, kurrë nga dikush tjetër. Gjendja e tij është po ashtu e tija, dhe jo e ndonjë njeriu tjetër.

Vuajtja e tij dhe lumturia e tij kanë evoluar nga brenda. Ashtu si mendon ai, i tillë është; ashtu si vazhdon të mendojë ai, i tillë mbetet. Një njeri i fortë nuk mund t'i ndihmojë një njeriu më të dobët pos nëse ai më i dobëti është i gatshëm të ndihmohet, dhe edhe atëherë njeriu i dobët duhet të bëhet i fortë për veten; ai duhet, me përpjekjet e veta, ta zhvillojë fuqinë që e admiron në dikë tjetër. Askush pos ai vetë nuk mund ta ndryshojë gjendjen e tij.

Ka qenë e zakonshme që njerëzit të mendojnë the të thonë, "Shumë njerëz janë skllevër sepse njëri është shtypës; ta urrejmë shtypësin." Tash, megjithatë, në mes të disave të paktë që po rriten në numër është një tendencë të kthehet mbrapsht ky gjykim, dhe të thuhet, "Një njeri është shtypës sepse shumë njerëz janë skllevër: t'i përbuzim skllevërit."

E vërteta është se shtypësi dhe skllavi janë bashkë-punëtorë në padije, dhe, derisa duket se i sjellin vuajtje njëri-tjetrit, në realitet ata janë duke i sjellë vuajtje vetvetes. Një Njohuri e përsosur e kupton veprimin e ligjit në dobësinë e të shtypurit dhe në fuqinë e keqaplikuar të shtypësit; një Dashuri e përkryer, duke e parë vuajtjen, të cilën e shkaktojnë të dy palët, nuk e miraton asnjërën palë; një Dhembshuri e përkryer e përqafon edhe shtypësin edhe të shtypurin.

Ai që e ka mposhtur dobësinë, dhe i ka larguar të gjitha mendimet vetjake, nuk i takon as shtypësit as të shtypurit. Ai është i lirë.

Një njeri mund të ngritet, të mposhtë diçka, dhe të arrijë diçka vetëm duke i ngritur lart mendimet e veta. Ai mund të mbetet i dobët, i mjerë, dhe fatkeq vetëm duke refuzuar t'i ngrisë lart mendimet e veta.

Para se të mbërrijë diçka një njeri, qoftë edhe në gjëra materiale, ai duhet t'i ngrisë mendimet e tij lart përmbi kënaqësinë kafshore skllave. Për të pasur sukses, ai nuk duhet patjetër të heqë dorë nga i tërë animaliteti dhe egoizmi; por të paktën një pjesë e tij duhet të sakrifikohet. Një njeri që mendimin e parë e ka kënaqësi shtazarake kurrë nuk do të mundte as të mendojë pastër as të planifikojë në mënyrë metodike; ai nuk do të mundte t'i gjejë dhe t'i zhvillojë resurset e tij të fshehura, dhe do të dështonte në çfarëdo ndërmarrje. Duke mos filluar t'i kontrollojë me plot burrëri mendimet e tij, ai nuk është në pozitë t'i kontrollojë çështjet dhe të përvetësojë përgjegjësi serioze. Ai nuk është në gjendje të veprojë në mënyrë të pavarur dhe të qëndrojë në këmbë vetë. Por ai është i kufizuar vetëm nga mendimet të cilat i zgjedh.

Nuk mund të ketë progres, as arritje pa sakrificë, dhe suksesi material i një njeriu do të jetë në masën që ai i sakrifikon mendimet e tij të hutuara shtazarake, dhe vendos në mendjen e tij për zhvillimin e planeve të veta, dhe për fuqizimin e vendosmërisë së tij dhe të mbështetjes në vetveten. Dhe sa më lart i ngrit mendimet e veta, sa më burrëror, më vertikal, dhe më i drejtë që bëhet, aq më i madh do të jetë suksesi i tij, aq më të bekuara dhe më të qëndrueshme do të jenë arritjet e tij.

Universi nuk e favorizon lakmitarin, të pandershmin, të ligun, edhe pse në sipërfaqen e thjeshtë nganjëherë mund të duket se e bën këtë; ai e ndihmon të ndershmin, shpirtmadhin, të virtytshmin. Të gjithë Mësuesit e mëdhenj të epokave e kanë deklaruar këtë në forma të ndryshme, dhe për ta vërtetuar dhe për ta ditur këtë një njeri nuk duhet të bëjë tjetër gjë pos të këmbëngulë ta bëjë veten gjithnjë e më të virtytshëm duke i ngritur lart mendimet e veta.

Arritjet intelektuale janë rezultat i mendimit të dedikuar për kërkimin e njohurisë, apo për të bukurën dhe të vërtetën në jetë dhe në natyrë. Arritjet e tilla nganjëherë mund të lidhen me mendjemadhësi dhe ambicie, por ato nuk janë rezultat i këtyre karakteristikave; ato janë rezultat i natyrshëm i përpjekjes së gjatë dhe të rëndë, dhe i mendimeve të pastra dhe jovetjake.

Arritjet shpirtërore janë konsumimi i aspiratave të shenjta. Ai që jeton vazhdimisht në konceptimin e mendimeve fisnike dhe bujare, që jeton në tërë atë që është e pastër dhe jovetjake, do të bëhet i urtë dhe fisnik në karakter me po aq siguri sa dielli e arrin zenitin e tij dhe hëna bëhet e plotë, dhe do të ngritet në pozitë të ndikimit dhe të bekimit.

Arritja, e çfarëdo lloji, është kurora e përpjekjes, diadema e mendimit. Me ndihmën e vetë-kontrollit, vendosmërisë, pastërtisë, ndershmërisë, dhe të mendimit të drejtuar mirë, një njeri ngritet; me ndihmën e kafshërisë, përtacisë, papastërtisë, prishjes, dhe hutisë së mendimit një njeri bie.

Një njeri mund të ngritet në sukses të lartë në botë, dhe bile edhe në lartësi fisnike në botën shpirtërore, dhe prapë të bie në dobësi dhe në mjerim duke i lejuar mendimet mendjemëdha, vetjake, dhe të prishura që ta pushtojnë atë.

Fitoret e realizuara me mendim të duhur mund të ruhen vetëm me syçeltësi.

Shumë njerëz tërhiqen kur e sigurojnë suksesin, dhe shpejt bien prapa në dështim.

Të gjitha arritjet, qoftë në botën e biznesit, në botën intelektuale, apo në botën shpirtërore, janë rezultat i mendimit të drejtuar në mënyrë të sigurt, janë të qeverisura nga ligji i njëjtë dhe janë të metodës së njëjtë; dallimi i vetëm qëndron në qëllimin e arritjes.

Ai që do të donte të arrijë pak duhet të sakrifikojë pak; ai që do të donte të arrijë shumë duhet të sakrifikojë shumë; ai që do të donte të arrijë tepër lart duhet të sakrifikojë fort.

# Vizionet dhe idealet

ËNDËRRUESIT janë shpëtimtarët e botës. Ashtu si mbahet bota e dukshme nga e padukshmja, ashtu njerëzit, ndërmjet të gjitha gjyqeve dhe mëkateve dhe prirjeve të veta të pista, ushqehen nga vizionet e bukura të ëndërruesve të tyre të vetmuar. Njerëzimi nuk mund t'i harrojë ëndërruesit e vet; ai nuk mund t'i lërë idealet e tyre të shuhen dhe të vdesin; ai jeton në to; ai i di ato si realitete të cilat një ditë do t'i shohë dhe do t'i dijë.

Kompozitori, skulptori, piktori, poeti, profeti, urtaku, këta janë ndërtuesit e pas-botës, arkitektët e parajsës. Bota është e bukur sepse ata kanë jetuar; pa ta, njerëzimi punëtor do të kalbej.

Ai që e ushqen një vizion të bukur, një ideal fisnik në zemrën e tij, një ditë do ta realizojë atë. Kolombo e ushqei një vizion të një bote tjetër, dhe ai e zbuloi atë; Koperniku e kultivoi vizionin e një shumësie të botërave dhe të një universi më të gjerë, dhe ai e zbuloi atë; Buddha e vërejti vizionin e një bote shpirtërore të bukurisë pa njolla dhe të paqes së përkryer, dhe ai hyri në të.

Ushqeji vizionet e tua; ushqeji idealet e tua; ushqeje muzikën që gjallëron në zemrën tënde, bukurinë që formohet në mendjen tënde, këndshmërinë që i mvesh mendimet e tua më të pastra, sepse nga to do të rriten të gjitha gjendjet e lezetshme, tërë ambienti hyjnor; prej tyre, por nëse iu mbetesh besnik, bota jote në fund do të ndërtohet.

Të dëshirosh është të marrësh; të aspirosh është të arrish. A do të pranohen përmasat më të plota të përmbushjes nga dëshirat më të ulëta të njeriut, dhe a do të vdesin urie aspiratat e tij për shkak të mungesës së mbështetjes? Kështu nuk është Ligji: një gjendje e tillë e gjërave kurrë nuk mund të marrë: "kërko dhe prano."

Ëndërro ëndrra fisnike, dhe derisa ëndërron, ashtu do të bëhesh. Vizioni yt është premtimi se çka do të jesh një ditë; Ideali yt është profecia se çka do të zbulosh në fund.

Arritja më e madhe në fillim dhe për një kohë ka qenë ëndërr. Lisi fle në lende; zogu pret në vezë; dhe në vizionin më të lartë të shpirtit gjallëron një engjëll i zgjuar. Ëndrrat janë filizat e realiteteve.

Rrethanat tuaja mund të jenë të papajtueshme, por ato nuk do të mbeten gjatë ashtu nëse ti nuk mendon për asgjë pos Idealit dhe përpiqesh ta arrish atë. Nuk mund të udhëtosh brenda dhe të ndalesh jashtë. Ja një djalosh i shtypur fort nga varfëria dhe puna; i mbyllur në orë të gjata në një punëtori të pashëndetshme; i pashkolluar, dhe duke i munguar të gjitha artet e finesës. Por ai ëndërron për gjëra më të mira; ai mendon për inteligjencën, për ngritjen e cilësisë, për elegancën dhe bukurinë. Ai e merr me mend, e ndërton mentalisht, një gjendje ideale të jetës; vizionin e një lirie më të gjerë dhe atë e merr një shtrirje më e madhe; meraku e nxit në veprim, dhe ai e përdor tërë kohën e tij të lirë dhe

mjetet e tij, sado që janë të vogla, për zhvillimin e fuqive dhe resurseve të tij të fshehura. Shumë shpejt është bërë kaq i ndryshuar në mendjen e tij sa që punëtoria më nuk mund ta mbajë. Ajo është bërë kaq joharmonike me mentalitetin e tij sa që bie jashtë jetës së tij ashtu siç gjuhet një veshje, dhe, me rritjen e mundësive, që përshtaten me shtrirjen e fuqive të tij që zgjerohen, ai e kalon atë përgjithmonë.

Vite më vonë e shohim këtë djalosh si një njeri plotësisht të rritur. E gjejmë atë si mjeshtër të forcave të caktuara në mendjes, të cilat ai i përdor me ndikim botëror dhe me fuqi pothuajse të paarritshme. Në duart e tij ai i mban frejtë e përgjegjësive gjigante; ai flet dhe, shiko, jetët ndryshojnë; burrat dhe gratë kapen në fjalët e tij dhe i riformojnë karakteret e tyre, dhe si dielli, ai bëhet qendër e palëvizshme dhe ndriçuese përreth të cilës rrotullohen fate të panumërta. Ai e ka realizuar Vizionin e rinisë së vet. Ai është bërë një me Idealin e tij.

Edhe ti, po ashtu, lexues i ri, do ta realizosh Vizionin e zemrës tënde (jo dëshirën boshe), qoftë i ulët apo i bukur, apo përzierje e të dyjave, sepse ti gjithmonë do të gravitosh kah ajo që ti, në mënyrë të fshehtë, e do më së shumti. Në duart e tua do të jenë të vendosura rezultatet e sakta të mendimeve të tua; do ta pranosh atë që e meriton; as më shumë, as më pak. Çfarëdo që mund të jetë ambienti yt i tashëm, ti do të biesh, do të mbetesh, apo do të ngritesh me mendimet e tua, me Vizionin tënd, me Idealin tënd. Ti do të bëhesh po aq i vogël sa dëshira jote kontrolluese; po aq i madh sa aspirata jote dominuese: në fjalët e bukura të Stanton Kirkham Davis, "Mund të jesh duke shkruar raporte, dhe së shpejti do të dalësh nga dera që për kaq kohë të gjatë të është dukur si barrierë e idealeve tua, dhe do ta gjesh veten para një audience; lapsi ende prapa veshit tënd, njolla të ngjyrës në gishtat e tu dhe atëherë dhe aty do të derdhet përroi i inspirimit tënd. Mund të jesh duke i ruajtur delet, dhe do të endesh në qytet - baritor dhe gojë-hapur; do të endesh nën udhëzimin e guximshëm të shpirtit në studion e mësuesit-mjeshtrit, dhe pas një kohe ai do të thotë, 'Nuk kam çka të të mësoj më.' Dhe tash ti je bërë mësuesi-mjeshtri, që kaq pak kohë më parë ka ëndërruar për gjëra të mëdha derisa i ka ruajtur delet. Do ta lëshosh sharrën dhe zdrukthin për ta marrë përsipër rigjenerimin e botës."

Ata që nuk mendojnë, të padijshmit, dhe përtacët, duke i parë vetëm efektet e dukshme të gjërave dhe jo vetë gjërat, flasin për kësmet, për fat, dhe për shans. Duke e parë një njeri duke u pasuruar, ata thonë, "Sa me fat që është ai!" Duke e vëzhguar një tjetër që bëhet intelektual, ata bërtasin me habi, "Sa i talentuar që është ai!" Dhe duke e vërejtur karakterin e shenjtë dhe ndikimin e gjerë të një tjetri, ata vërejnë, "Si i ndihmon shansi atij në çdo rast!" Ata nuk i shohin tentimet dhe dështimet dhe luftërat me të cilat janë takuar vullnetarisht këta njerëz në mënyrë që ta fitojnë përvojën e tyre; nuk kanë njohuri për sakrificat që ata i kanë bërë, për përpjekjet e patrembura që ata i kanë bërë, për besimin që ata e kanë përdorë, ashtu që të mund ta tejkalojnë atë që duket e pakapërcyeshme, dhe ta realizojnë Vizionin e zemrës së vet. Ata nuk i dinë errësirën dhe pikëllimet; ata e shohin vetëm dritën dhe gëzimin, dhe e quajnë "fat". Ata nuk e shohin udhëtimin e gjatë dhe të rëndë, por e vërejnë vetëm qëllimin e këndshëm, dhe e quajnë "fat i mirë," nuk e kuptojnë procesin por e kuptojnë rezultatin dhe prandaj e quajnë ashtu.

Në të gjitha çështjet njerëzore ka përpjekje, dhe ka rezultate, dhe fuqia e përpjekjes është masa e rezultatit. Nuk është shansi. Dhuratat, fuqitë, posedimet materiale, intelektuale, dhe shpirtërore janë fruta të përpjekjes; ato janë mendime të kompletuara, qëllime të arritura, vizione të realizuara.

Vizioni të cilin ti e madhëron në mendjen tënde, Ideali që ti e ul në fronin e zemrës tënde; me këtë do ta ndërtosh jetën tënde, kështu do të bëhesh.

# Paqja shpirtërore

QETËSIA e mendjes është një nga margaritarët e bukur të mençurisë. Ajo është rezultat i përpjekjes së gjatë dhe të durueshme në vetë-kontroll. Prezenca e saj është indikacion i përvojës së pjekur, dhe i njohjes më shumë se të zakonshme të ligjeve dhe të operacioneve të mendimit.

Një njeri bëhet i qetë në masën që e kupton vetveten si qenie e evoluar nga mendimi, sepse ajo njohuri e bën të nevojshëm kuptimin e të tjerëve si rezultat i mendimit, dhe derisa ai e zhvillon të kuptuarit e drejtë, dhe derisa ai i sheh gjithnjë e më qartë relacionet e brendshme të gjërave nga veprimi i shkakut dhe i efektit ai i ndal nervozimet dhe inatosjet dhe brengën dhe hidhërimin, dhe mbetet i balancuar, i palëkundur, paqësor.

Njeriu i qetë, që ka mësuar se si ta qeverisë vetveten, e di se si ta adaptojë vetveten me të tjerët; dhe ata, në anën tjetër, e nderojnë fuqinë e tij shpirtërore, dhe ndiejnë se mund të mësojnë nga ai dhe të mbështeten në të. Sa më i qetë bëhet një njeri, aq më i madh është suksesi i tij, ndikimi i tij, fuqia e tij për të mirë. Bile edhe tregtari i zakonshëm do ta shohë se prosperiteti i biznesit të tij rritet derisa ai zhvillon vetë-kontroll dhe gjakftohtësi më të madhe, sepse njerëzit gjithmonë do të preferojnë të kenë punë me një njeri sjellja e të cilit është fuqishëm e qetë.

Njeriun e fuqishëm, të qetë gjithmonë e duan dhe e nderojnë. Ai është si një dru që jep hije në një tokë të etur, apo një shkëmb strehues në një stuhi. "Kush nuk e do një jetë me zemër të qetë, me disponim të këndshëm, e të balancuar? Nuk ka rëndësi se a bie shi apo ndriçon dielli, apo çfarë ndryshime vijnë te ata që i posedojnë këto bekime, sepse ata janë gjithmonë të këndshëm, paqësorë, dhe të qetë. Ai balans ekskuizit i karakterit, të cilin e quajmë paqe shpirtërore është leksioni i fundit i kulturës, fruti-rezultat i shpirtit. Ai është i çmueshëm si urtia, është për t'u dëshiruar më shumë se sa ari; po, më shumë edhe sesa ari i përsosur. Sa i parëndësishëm duket kërkimi i thjeshtë i parave në krahasim me jetën paqësore; një jetë që jeton në oqeanin e të Vërtetës, nën valë, përtej arritjes së stuhive, në Qetësinë e Përjetshme!

"Sa shumë njerëz i njohim që i thartojnë jetët e tyre, që rrënojnë gjithçka që është e këndshme dhe e bukur nga temperamenti shpërthyes, që e shkatërrojnë balansin e tyre të karakterit, dhe bëjnë gjak të keq! Është çështje a munden shumica e njerëzve të mos i rrënojnë jetët e veta dhe ta shëmtojnë lumturinë e vet nga mungesa e vetë-kontrollit. Sa pak njerëz takojmë në jetë që janë të balancuar mirë, që e kanë atë ekuilibër të jashtëzakonshëm që është karakteristikë e karakterit të përfunduar!

Po, njerëzimi ngrit dallgë me zemërim të pakontrolluar, është i trazuar me hidhërim të paqeverisur, dëmtohet nga shqetësimi dhe dyshimi; vetëm njeriu i urtë, vetëm ai mendimet e të cilit janë të kontrolluara dhe të pastruara, i bën erërat dhe stuhitë e shpirtit që t'i binden atij.

Shpirtra të goditur nga fatkeqësitë e shpeshta, kudo që mund të jeni, nën çfarëdo kushtesh të jetoni, dijeni këtë: në oqeanin e jetës ishujt e Bekimit janë duke buzëqeshur, dhe bregu diellor i idealit tuaj e pret ardhjen tuaj. Mbajeni dorën tuaj vendosmërisht në timonin e anijes së mendimit. Në anijen e shpirtit tuaj dremit Kapiteni komandues; Ai nuk bën asgjë pos që fle: zgjojeni Atë. Vetë-kontrolli është forcë; Mendimi i Drejtë është mjeshtri; Qetësia është fuqi. Thuaji zemrës tënde, "Paqe, ji e qetë!"